

# 1804 – WILLIAM MARTIN LEAKE

# NJË DASHAMIRËS I PASHOQ I POPULLIT SHQIPTAR





TRAVELS

THE MOREA.

A MAP AND PLANS.

WILLIAM MARTIN LEAKE,

IN THREE VOLUMES.

VOL. III.

LONDON:

JOHN MURRAY, ALBEMARLE STREET.

## NGA MAL BERISHA

“Nuk është aq e lehtë të shpjegosh pse shtetet nganjëherë veprojnë thjesht në përputhje me interesat e tyre, edhe kur përballen me luftëra mizore, edhe kur politika e tyre e tanishme është e tillë që mbështet Perandorinë Turke.”

Një nga udhëtarët më të njohur britanikë dhe ndoshta një ndër më dashamirësit ndaj shqiptarëve është William Martin Leake.

Ai ka qenë një topograf dhe diplomat britanik (1777–1860). Vepra e tij madhore në katër vëllime, e titulluar “Udhëtime në Greqinë Veriore” (*Travels in Northern Greece*), botuar në Londër në vitin 1835, përshkruan udhëtimet e tij edhe në Jug të Shqipërisë.

Udhëtimi i tij i parë në Shqipëri daton në vitin 1804, kur vizitoi Vlorën, Kaninën, Sarandën, Delvinën, Gjirokastrën, Tepelenën, Kardhiqin, Finiqin, Himarën dhe Ksamilin. Udhëtimi i dytë në Shqipëri ndodhi në vitin 1805, kur ai kaloi nga Devolli deri në Apoloni, e më pas në Këlcyrë dhe Përmet.

Në kapitujt I, II, VII dhe VIII të veprës së tij ai i kushton një vëmendje të veçantë Shqipërisë, duke u marrë intensivisht me përshkrimin e trevave, njerëzve dhe kulturës së saj.

Është për t’u theksuar përshkrimi që ai u bën zonave të bregdetit tonë jugor, që nga Vlora deri në Himarë e Butrint. Veçanërisht ndalet tek betejat midis Pompeut, i cili arriti në

këtë zonë nga Kandavia, në një kohë kur mund të mbronte vetëm Durrësin.

Më pas, ai vijon me përshkrimin e betejës së Pompeut me Cezarin, sipas autorit romak Appian. Leake përshkruan me hollësi rrugët nga Vlora në Palasë, Himarë, e deri përballë Korfuzit në gjendjen e asaj kohe, duke vënë në dukje se Himara i jepte edhe emrin vargmalit të Akrokerauneve.

Ai përshkruan gjithashtu Porto Palermon, ashtu siç e përshkruan Straboni, si një gji i vendosur mes maleve Keraune. Mjaft interesante janë edhe përshkrimet për Sarandën, të cilën ai e përmend me emrin Forty Saints (*Dyzet Shenjtët*), ashtu siç e njihnin autorët klasikë.

Në mes të Sarandës dhe Porto Palermos, ai viziton edhe Nivicën, Lukovën dhe Piqerasin, prej nga nisen anije të vogla nga gjiri i Onhezonit, në jug të Palermos, të përshkruar më herët nga Ptolemeu dhe Straboni, por që nën penën e tij marrin ngjyrime po aq interesante.

Ai pohon, duke iu referuar Ciceronit, se ky vend kishte një farë rëndësie strategjike në atë kohë. Përshkrimet e William Martin Leake janë aq të sakta dhe të detajuara, sa vetëm një njeri tepër i vëmendshëm mund të regjistrojë çdo gjë, ashtu siç ka bërë ai.

Ai ka përshkruar me hollësi tërë udhëtimin e tij në Toskërinë shqiptare. Trashëgimia e tij e shkruar ofron një pasqyrë të një

momenti historik tepër të rëndësishëm: të procesit të islamizimit, të përpjekjeve për t’i rezistuar pushtimit turk, si dhe të veçorive të natyrës, shoqërisë dhe mjedisit shqiptar të asaj kohe.

[1] Leake, William Martin (1777–1860). *Travels in Northern Greece*. London: J. Rodwell, 1835.